


# SHKOLLA E SË DIELËS



# Tregime nga Dhiata e Re

## Jezusi vdes, që të shpëtojë të tjerë

Lexoni: Mateu 26:59 - 28:7

**Viti 1 - Tregim 14**






Drejtuesit judenj bënë që të arrestohej Jezusi, sepse Ai pati thënë që ishte Biri i Perëndisë. Kur e sollën para Pilatit për gjykim, ata i nxitën të gjithë njerëzit të bërtasin "Kryqëzoje! Kryqëzoje!" Kështu Pilati u dha leje ta kryqëzojnë Jezusin. Ishte mesditë. Befas, dielli nuk po shkëlqente më dhe u bë errësirë. Kjo zgjati tre orë. Gjatë kësaj kohe, Zoti Jezus u ndëshkua nga Perëndia për mëkatet tona. Ndonëse njerëzit i kishin shkaktuar mjaft dhimbje, ne nuk mund ta kuptojmë dot se sa i tmerrshëm duhet të ketë qenë ky ndëshkim. Ne duhet të besojmë se Ai vuajti në vendin tonë dhe duhet ta falenderojmë për dashurinë e Tij të pamasë. Së fundi, pasi Zoti Jezus lau mëkatet tona, tha: "O Atë, në duart e tua po e dorëzoj frymën tim!" (Luka 23:46). Kjo ishte mënyra e Jezusit për të thënë se kishte përfunduar me sukses punën, për të cilën e kishte dërguar Ati. Është e mrekullueshme të dish se Ai bëri gjithçka që ishte e nevojshme, në mënyrë që mëkatet tona të na faleshin.





3



**Për çfarë shërben bileta?** Shëno përgjigjet e sakta.


Për të hipur në tren.



Për të hyrë në shtëpi.



Për të hipur në avion.



Për të hyrë në shkollë.



Për të hipur në autobus.


4



Ashtu sikurse kemi nevojë për biletën e duhur për të hyrë në disa vende, po ashtu kemi nevojë për Jezusin, nëse duam të hyjmë në Qiell. Jezusi tha: "Unë jam rruga, e vërteta dhe jeta; askush nuk vjen tek Ati, veçse nëpërmjet meje." (Gjoni 14:6).




Kështu, pasi vdiq Zoti Jezus, e varrosën dhe në hyrje të varrit vendosën një gur të madh, me qëllim që ta mbyllnin mirë. Po ky nuk është fundi i historisë. Pas tri ditësh, Maria u çua herët në mëngjes dhe shkoi te varri. Guri ishte lëvizur nga hyrja e varrit. Varri ishte bosh!. Një engjëll i tha: “Ai nuk është këtu, sepse u ringjall.” Maria shkoi vrap te Pjetri dhe Gjoni, për t’iu treguar atë që kishte parë. Ata shkuan ta shohin me sytë e tyre. Pjetri hyri brenda. Aty kishin mbetur vetëm rrobat e mbështjelljes së trupit të Jezusit. Edhe Gjoni hyri brenda. Ai vuri re se copat e rrobes ishin të vendosura me kujdes. Ai besoi se Jezusi ishte ringjallur me të vërtetë.



3



| | | | | | | | | | | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| K | Q | J | E | T | A | A | R | R | E | S | T | U | A | R |
| R | L | E | R | T | M | Y | D | D | U | A | R | T | U | I |
| Y | Ë | G | A | F | Y | D | I | R | A | P | U | O | I | N |
| Q | V | H | G | U | R | I | E | R | K | K | P | L | Z | G |
| Ë | I | X | G | C | F | V | L | U | V | K | R | Y | E | J |
| Z | Z | N | U | M | Q | E | L | G | T | A | Y | Y | U | A |
| U | U | F | R | U | M | A | I | A | D | F | R | G | Q | L |
| A | R | J | H | E | V | Ë | R | T | E | T | A | R | J | L |
| R | O | E | K | E | I | I | T | A | K | Ë | M | L | I | U |
| Z | X | Z | C | N | T | V | T | B | N | F | A | L | U | R |
| M | Q | U | E | G | A | R | T | R | B | I | R | I | Y | O |
| B | E | S | O | J | L | D | I | O | E | P | I | A | S | R |
| A | D | I | F | Ë | I | I | N | O | J | G | A | H | J | Ë |
| T | K | L | Z | L | P | T | X | P | J | E | T | R | I | T |
| I | G | J | A | L | L | Ë | P | E | R | Ë | N | D | I | A |

I GJALLË
ENGJËLL
ARRESTUAR
BESOJ
TRUP
KRYEJ
KRYQ
KRYQËZUAR
DITË
ATI
FALUR
PERËNDIA
DUART
ORËT
JEZUSI
GJONI
JETA
MARIA
PJETRI
PILATI
RINGJALLUR
LËVIZUR
MËKATI
BIRI
FRYMA
GURI
DIELLI
TRE
VARRI
E VËRTETA
RRUGA

4






Fillo këtu për të gjetur varrin.



Ai u ringjall, nuk është këtu!

3

3

EMËR:
DATË:

SHUMA E PIKËVE /20